IslamHouse.com

# Dyzet hadithet e Neveviut

## dhe shtojca e Ibn Rexhebit




**Ebu Zekeria En Nevevi**

**Përktheu: Jusuf Kastrati**

**Redaktor fetar: Almedin Ejupi**

**Redaktor gjuhësor: Jeton Koqinaj**

# الأربعون النووية

## مع زيادة ابن رجب

(باللغة الألبانية)




## أبو زكريا النووي

ترجمة: يوسف كاستراتي

مراجعة: ألمدين أيوبي

المكتب التعاوني للدعوة وتوعية الجاليات بالربوة
هاتف: ٩٦٦١١٤٤٥٤٩٠٠+ فاكس: ٩٦٦١١٤٩٧٠١٢٦+ ص ب: ٢٩٤٦٥ الرياض: ١١٤٥٧
ISLAMIC PROPAGATION OFFICE IN RABWAH
P.O.BOX 29465 RIYADH 11457 TEL: +966 11 4454900 FAX: +966 11 4970126






OFFICERABWAH

**بسم الله الرحمن الرحيم**

# Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

## HADITHI I PARË

## Veprat vlerësohen sipas qëllimeve

عَنْ أَمِيرِ الْمُؤْمِنِينَ أَبِي حَفْصٍ عُمَرَ بْنِ الْخَطَّابِ ﵁ قَالَ: سَمِعْت رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: "إنَّمَا الْأَعْمَالُ بِالنِّيَّاتِ، وَإِنَّمَا لِكُلِّ امْرِئٍ مَا نَوَى، فَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ إلَى اللَّهِ وَرَسُولِهِ فَهِجْرَتُهُ إلَى اللَّهِ وَرَسُولِهِ، وَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ لِدُنْيَا يُصِيبُهَا أَوْ امْرَأَةٍ يَنْكِحُهَا فَهِجْرَتُهُ إلَى مَا هَاجَرَ إلَيْهِ".

رَوَاهُ إِمَامَا الْمُحَدِّثِينَ أَبُو عَبْدِ اللهِ مُحَمَّدُ بنُ إِسْمَاعِيل بن إِبْرَاهِيم بن الْمُغِيرَة بن بَرْدِزبَه الْبُخَارِيُّ الْجُعْفِيُّ [رقم:1]، وَأَبُو الْحُسَيْنِ مُسْلِمٌ بنُ الْحَجَّاج بن مُسْلِم الْقُشَيْرِيُّ

النَّيْسَابُورِيُّ [رقم:1907] رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا فِي "صَحِيحَيْهِمَا" اللذِينِ هُمَا أَصَحُّ الْكُتُبِ الْمُصَنَّفَةِ.

Nga prijësi i besimtarëve, Ebu Hafs Omer ibnul Hatabi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcillet të ketë thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ duke thënë:

*"Në të vërtetë, veprat vlerësohen sipas qëllimeve (nijeteve) dhe gjithsesi çdonjëri do ta marrë vetëm atë që ka pasur për qëllim. Kështu, kushdo që shpërngulet tek Allahu dhe i Dërguari i Tij, shpërngulja e tij është për tek Allahu dhe i Dërguari i Tij. Ndërkaq, ai që shpërngulet për të fituar ndonjë të mirë të kësaj bote a për t'u martuar me ndonjë grua, atëherë shpërngulja e tij është për atë që është shpërngulur."*

Këtë thënie profetike e shënojnë dy hadithologët: Ebu Abdullah Muhamed ibn Ismail ibn Ibrahim ibnul Mugira ibn Berdizbe el Buhari el Xhufiu [numër 1] dhe Ebul Husejn Muslim ibnul Haxhaxh ibn Muslim el Kushejri en

Nejsaburiu [numër 1907], *Allahu qoftë i kënaqur me ta!*, në sahihët e tyre, që janë librat më të saktë të përpiluar.

## HADITHI I DYTË

## Ardhja e Xhibrilit për t'ua mësuar muslimanëve çështjet e fesë

عَنْ عُمَرَ ﵁ أَيْضًا قَالَ: "بَيْنَمَا نَحْنُ جُلُوسٌ عِنْدَ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ ذَاتَ يَوْمٍ، إذْ طَلَعَ عَلَيْنَا رَجُلٌ شَدِيدُ بَيَاضِ الثِّيَابِ، شَدِيدُ سَوَادِ الشَّعْرِ، لَا يُرَى عَلَيْهِ أَثَرُ السَّفَرِ، وَلَا يَعْرِفُهُ مِنَّا أَحَدٌ، حَتَّى جَلَسَ إلَى النَّبِيِّ ﷺ، فَأَسْنَدَ رُكْبَتَيْهِ إلَى رُكْبَتَيْهِ، وَوَضَعَ كَفَّيْهِ عَلَى فَخْذَيْهِ، وَقَالَ: يَا مُحَمَّدُ أَخْبِرْنِي عَنْ الْإِسْلَامِ. فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: "الْإِسْلَامُ أَنْ تَشْهَدَ أَنْ لَا إلَهَ إلَّا اللَّهُ وَأَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللَّهِ، وَتُقِيمَ الصَّلَاةَ، وَتُؤْتِيَ الزَّكَاةَ، وَتَصُومَ رَمَضَانَ، وَتَحُجَّ الْبَيْتَ إنْ اسْتَطَعْت إلَيْهِ سَبِيلًا". قَالَ: صَدَقْت. فَعَجِبْنَا لَهُ يَسْأَلُهُ وَيُصَدِّقُهُ! قَالَ: فَأَخْبِرْنِي عَنْ الْإِيمَانِ. قَالَ: "أَنْ تُؤْمِنَ بِاَللَّهِ وَمَلَائِكَتِهِ وَكُتُبِهِ وَرُسُلِهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ، وَتُؤْمِنَ بِالْقَدَرِ خَيْرِهِ وَشَرِّهِ". قَالَ: صَدَقْت. قَالَ: فَأَخْبِرْنِي عَنْ الْإِحْسَانِ.

قَالَ: "أَنْ تَعْبُدَ اللَّهَ كَأَنَّك تَرَاهُ، فَإِنْ لَمْ تَكُنْ تَرَاهُ فَإِنَّهُ يَرَاك". قَالَ: فَأَخْبِرْنِي عَنْ السَّاعَةِ. قَالَ: "مَا الْمَسْئُولُ عَنْهَا بِأَعْلَمَ مِنْ السَّائِلِ". قَالَ: فَأَخْبِرْنِي عَنْ أَمَارَاتِهَا؟ قَالَ: "أَنْ تَلِدَ الْأَمَةُ رَبَّتَهَا، وَأَنْ تَرَى الْحُفَاةَ الْعُرَاةَ الْعَالَةَ رِعَاءَ الشَّاءِ يَتَطَاوَلُونَ فِي الْبُنْيَانِ". ثُمَّ انْطَلَقَ، فَلَبِثْنَا مَلِيًّا، ثُمَّ قَالَ: "يَا عُمَرُ أَتَدْرِي مَنْ السَّائِلُ؟" قَلَتْ: اللَّهُ وَرَسُولُهُ أَعْلَمُ. قَالَ: "فَإِنَّهُ جِبْرِيلُ أَتَاكُمْ يُعَلِّمُكُمْ دِينَكُمْ". رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:8].

Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, po ashtu ka thënë:

*"Një ditë, ndërsa rrinim ulur tek i Dërguari i Allahut ﷺ u shfaq një njeri fort rrobëbardhë e tejet flokëzi, tek i cili nuk vëreheshin shenja udhëtimi. Atë nuk e njihte asnjëri prej nesh. U ul pranë Pejgamberit ﷺ duke i vendosur gjunjët e tij afër gjunjëve të të Dërguarit e duke i vënë shuplakat e duarve të tij mbi kofshët e veta, me*

*ç'rast pyeti: "O Muhamed, më trego për Islamin." I Dërguari i Allahut صلى الله عليه وسلم tha: "Islami është të dëshmosh se nuk meriton të adhurohet askush përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij, të falësh namazin, të japësh zekatin, të agjërosh Ramazanin dhe të kryesh haxhillëkun (këtë të fundit) po pate mundësi (materiale)." Ai i tha: "Ashtu është." Ne u çuditëm, ngase vetë e pyeste, vetë ia vërtetonte! Ai tha: "Më trego për besimin (imanin)." I Dërguari tha: "Besimi është të besosh në Allahun, në engjëjt, në librat e Tij, në të dërguarit, në Ditën e Fundit dhe të besosh në paracaktimin (kaderin), qoftë i mirë apo i keq." Ai i tha: "Ashtu është. Më trego për ihsanin (mirësinë)." I Dërguari tha: "Ta adhurosh Allahun sikurse të jesh duke e parë Atë. Edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai gjithsesi të sheh ty." Ai i tha: "Më trego për Kiametin." I Dërguari tha: "Në lidhje me këtë i pyeturi nuk di më shumë sesa pyetësi." Ai i tha: "Atëherë, tregomë për shenjat e tij." I Dërguari tha: "(Kiameti vjen) kur robëresha ta lindë zonjën e saj dhe kur t'i*

*shohësh këmbëzbathurit, të zhveshurit, fukarenjtë e barinjtë e deleve duke garuar për të bërë ndërtesa sa më të larta." Pastaj, ai u largua, kurse ne qëndruam për një kohë. Më pas, i Dërguari më tha: "O Omer, a e di kush është ai që pyeste." Unë thashë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë." Ai tha: "Ai qe Xhibrili, erdhi për t'jua mësuar fenë."*

E shënon Muslimi [numër 8].

## HADITHI I TRETË

### Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla

عَنْ أَبِي عَبْدِ الرَّحْمَنِ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ بْنِ الْخَطَّابِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا قَالَ: سَمِعْت رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: "بُنِيَ الْإِسْلَامُ عَلَى خَمْسٍ: شَهَادَةِ أَنْ لَا إلَهَ إلَّا اللَّهُ وَأَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللَّهِ، وَإِقَامِ الصَّلَاةِ، وَإِيتَاءِ الزَّكَاةِ، وَحَجِّ الْبَيْتِ، وَصَوْمِ رَمَضَانَ".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:8]، وَمُسْلِمٌ [رقم:16].

Nga Ebu Abdurrahman Abdullah ibn Omer ibnul Hatabi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcillet të ketë thënë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ duke thënë:

*“Islami është ndërtuar mbi pesë (shtylla): të dëshmuarit se nuk meriton të adhurohet askush përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij, faljen e namazit, dhënien e zekatit, haxhillëkun dhe agjërimin e Ramazanit."*

E shënojnë Buhariu [numër 8] dhe Muslimi [numër 16].

## HADITHI I KATËRT
## Të gjithë formohen në mitrën e nënës

عَنْ أَبِي عَبْدِ الرَّحْمَنِ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ مَسْعُودٍ ﵁ قَالَ: حَدَّثَنَا رَسُولُ اللَّهِ ﷺ -وَهُوَ الصَّادِقُ الْمَصْدُوقُ-: "إنَّ أَحَدَكُمْ يُجْمَعُ خَلْقُهُ فِي بَطْنِ أُمِّهِ أَرْبَعِينَ يَوْمًا نُطْفَةً، ثُمَّ يَكُونُ عَلَقَةً مِثْلَ ذَلِكَ، ثُمَّ يَكُونُ مُضْغَةً مِثْلَ ذَلِكَ، ثُمَّ يُرْسَلُ إلَيْهِ الْمَلَكُ فَيَنْفُخُ فِيهِ الرُّوحَ، وَيُؤْمَرُ بِأَرْبَعِ كَلِمَاتٍ: بِكَتْبِ رِزْقِهِ، وَأَجَلِهِ، وَعَمَلِهِ، وَشَقِيٍّ أَمْ سَعِيدٍ؛ فَوَاللَّهِ الَّذِي لَا إلَهَ غَيْرُهُ إنَّ أَحَدَكُمْ لَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ الْجَنَّةِ حَتَّى مَا يَكُونُ بَيْنَهُ وَبَيْنَهَا إلَّا ذِرَاعٌ فَيَسْبِقُ عَلَيْهِ الْكِتَابُ فَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ النَّارِ فَيَدْخُلُهَا، وَإِنَّ أَحَدَكُمْ لَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ النَّارِ حَتَّى مَا يَكُونُ بَيْنَهُ وَبَيْنَهَا إلَّا ذِرَاعٌ فَيَسْبِقُ عَلَيْهِ الْكِتَابُ فَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ الْجَنَّةِ فَيَدْخُلُهَا".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:3208]، وَمُسْلِمٌ [رقم:2643].

Nga Ebu Abdurrahman Abdullah ibn Mesudi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcillet të ketë thënë: “I Dërguari i Allahut ﷺ që është më i vërteti, vërtetësia e të cilit është dëshmuar, na thoshte:

*"Çdo njeri formohet në mitrën e nënës së vet (duke qëndruar) dyzet ditë si një pikë uji, pastaj, për po aq ditë, shndërrohet në droçkë gjaku, më pas, shndërrohet në një copë mishi për po aq ditë. Pas kësaj, i dërgohet një engjëll, që ia fryn shpirtin dhe që është i urdhëruar me katër gjëra: të shkruajë rriskun (furnizimin), jetëgjatësinë, punën dhe në do të jetë fatzi ose i lumtur. Betohem në Atë, përveç të Cilit askush nuk meriton të adhurohet, se prej jush ka të atillë që, bën vepra të xhenetlinjve, madje aq sa vetëm një kut e ndan prej Xhenetit, por, ja që vjen në shprehje ajo që i është shkruar, kështu që punon vepra të banorëve të Zjarrit, rrjedhimisht hyn në të, dhe anasjelltas, ka të atillë që bën vepra të xhehenemlinjve, saqë mes tij dhe Zjarrit s’ka më shumë se një kut, por, ja*

*që vjen në shprehje caktimi që i është ndarë, ndaj bën punë të banorëve të Xhenetit dhe hyn në të."*

E shënojnë Buhariu [numër 3208] dhe Muslimi [numër 2643].

## HADITHI I PESTË

### Çdo shpikje në fe është e refuzuar

عَنْ أُمِّ الْمُؤْمِنِينَ أُمِّ عَبْدِ اللَّهِ عَائِشَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا، قَالَتْ: قَالَ: رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: "مَنْ أَحْدَثَ فِي أَمْرِنَا هَذَا مَا لَيْسَ مِنْهُ فَهُوَ رَدٌّ". رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:2697]، وَمُسْلِمٌ [رقم:1718].

وَفِي رِوَايَةٍ لِمُسْلِمٍ:"مَنْ عَمِلَ عَمَلًا لَيْسَ عَلَيْهِ أَمْرُنَا فَهُوَ رَدٌّ".

Nga nëna e besimtarëve, Aishja, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcillet të ketë thënë: “I Dërguari ﷺ ka thënë:

*"Kushdo që bën shpikje në çështjen (fenë) tonë diçka që nuk është e saj, ajo gjë është e refuzuar."*

E shënojnë Buhariu [numër 2697] dhe Muslimi [numër 1718].

Ndërkaq, në një motërzim tjetër, në atë të Muslimit thuhet:

*“Kushdo që bën ndonjë vepër që nuk është në përputhje me çështjen (fenë) tonë, ajo (vepër) është e refuzuar.”*

## HADITHI I GJASHTË

### Hallalli dhe harami janë të qartë

عَنْ أَبِي عَبْدِ اللَّهِ النُّعْمَانِ بْنِ بَشِيرٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، قَالَ: سَمِعْت رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: "إنَّ الْحَلَالَ بَيِّنٌ، وَإِنَّ الْحَرَامَ بَيِّنٌ، وَبَيْنَهُمَا أُمُورٌ مُشْتَبِهَاتٌ لَا يَعْلَمُهُنَّ كَثِيرٌ مِنْ النَّاسِ، فَمَنْ اتَّقَى الشُّبُهَاتِ فَقْد اسْتَبْرَأَ لِدِينِهِ وَعِرْضِهِ، وَمَنْ وَقَعَ فِي الشُّبُهَاتِ وَقَعَ فِي الْحَرَامِ، كَالرَّاعِي يَرْعَى حَوْلَ الْحِمَى يُوشِكُ أَنْ يَرْتَعَ فِيهِ، أَلَا وَإِنَّ لِكُلِّ مَلِكٍ حِمًى، أَلَا وَإِنَّ حِمَى اللَّهِ مَحَارِمُهُ، أَلَا وَإِنَّ فِي الْجَسَدِ مُضْغَةً إذَا صَلَحَتْ صَلَحَ الْجَسَدُ كُلُّهُ، وَإِذَا فَسَدَتْ فَسَدَ الْجَسَدُ كُلُّهُ، أَلَا وَهِيَ الْقَلْبُ".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:52]، وَمُسْلِمٌ [رقم:1599].

Nga Ebu Abdullah en Numan ibn Beshiri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcillet të ketë thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ duke thënë:

*“Pa dyshim, hallalli dhe harami janë të qartë, por në mes tyre ka gjëra të dyshimta, të cilat shumë njerëz nuk i dinë. Ai që ruhet nga të dyshimtat, e ka ruajtur fenë dhe nderin e vet, kurse ai që bie në të dyshimtat, veçse ka rënë në haram si bariu që kullot kopenë përbri zonës së ndaluar, ku kopeja mund të bjerë në çdo çast. Me të vërtetë, çdo mbret ka zonën e vet të ndaluar, porse zona e ndaluar e Allahut janë haramet. Vini re, në trupin e njeriut është një copë mishi, që, nëse ajo është në rregull, tërë trupi është në rregull, por, nëse ajo prishet, prishet i tërë trupi. Kini kujdes, ajo është zemra.”*

E shënojnë Buhariu [numër 52] dhe Muslimi [numër 1599].

## HADITHI I SHTATË

### Feja është këshillë

عَنْ أَبِي رُقَيَّةَ تَمِيمِ بْنِ أَوْسٍ الدَّارِيِّ ﷺ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: "الدِّينُ النَّصِيحَةُ". قُلْنَا: لِمَنْ؟ قَالَ: "لِلَّهِ، وَلِكِتَابِهِ، وَلِرَسُولِهِ، وَلِأَئِمَّةِ الْمُسْلِمِينَ وَعَامَّتِهِمْ".

رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:55].

Ebu Rukaje Temim ibn Eus ed Dariu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Feja është këshillë." Ne thamë: "Lidhur me kë?" Ai tha: "Përkitazi me Allahun, me Librin e me të Dërguarin e Tij, me prijësit e muslimanëve, si dhe me shtresën e tyre të përgjithshme."*

Shënon Muslimi [numër 55].

## HADITHI I TETË

## Njerëzit do t’i luftoj derisa...

عَنْ ابْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: "أُمِرْت أَنْ أُقَاتِلَ النَّاسَ حَتَّى يَشْهَدُوا أَنْ لَا إلَهَ إلَّا اللَّهُ وَأَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللَّهِ، وَيُقِيمُوا الصَّلَاةَ، وَيُؤْتُوا الزَّكَاةَ؛ فَإِذَا فَعَلُوا ذَلِكَ عَصَمُوا مِنِّي دِمَاءَهُمْ وَأَمْوَالَهُمْ إلَّا بِحَقِّ الْإِسْلَامِ، وَحِسَابُهُمْ عَلَى اللَّهِ تَعَالَى".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:25]، وَمُسْلِمٌ [رقم:22].

Ibn Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*“Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë se askush përveç Allahut nuk meriton të adhurohet dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut, të falin namazin dhe të japin zekatin. E, kur ta bëjnë këtë, unë ua mbroj gjakun dhe pasurinë e tyre, përveçse me të drejtë të Islamit, ndërkaq llogaria e tyre është tek Allahu."*

E shënojnë Buhariu [numër 25] dhe Muslimi [numër 22].

## HADITHI I NËNTË

## Largohuni prej saj

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ صَخْرٍ ﵁ قَالَ: سَمِعْت رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: "مَا نَهَيْتُكُمْ عَنْهُ فَاجْتَنِبُوهُ، وَمَا أَمَرْتُكُمْ بِهِ فَأْتُوا مِنْهُ مَا اسْتَطَعْتُمْ، فَإِنَّمَا أَهْلَكَ الَّذِينَ مِنْ قَبْلِكُمْ كَثْرَةُ مَسَائِلِهِمْ وَاخْتِلَافُهُمْ عَلَى أَنْبِيَائِهِمْ".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:7288]، وَمُسْلِمٌ [رقم:1337].

Nga Ebu Hurejra Abdurrahman ibn Sahriu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcillet të ketë thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ duke thënë:

*"Kur t'ju ndaloj diçka, largohuni prej saj, kurse atë që ju urdhëroj, bëjeni aq sa keni mundësi, ngase ata që ishin para jush janë shkatërruar për shkak të pyetjeve të shumta dhe kundërshtimit ndaj të dërguarve."*

E shënojnë Buhariu [numër 7288] dhe Muslimi [numër 1337].

## HADITHI I DHJETË

## Allahu është i Mirë dhe e pranon vetëm të mirën

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رضي الله عنه قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: "إنَّ اللَّهَ طَيِّبٌ لَا يَقْبَلُ إلَّا طَيِّبًا، وَإِنَّ اللَّهَ أَمَرَ الْمُؤْمِنِينَ بِمَا أَمَرَ بِهِ الْمُرْسَلِينَ، فَقَالَ تَعَالَى: ﴿يَٰٓأَيُّهَا ٱلرُّسُلُ كُلُواْ مِنَ ٱلطَّيِّبَٰتِ وَٱعۡمَلُواْ صَٰلِحًا﴾، وَقَالَ تَعَالَى: ﴿يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ كُلُواْ مِن طَيِّبَٰتِ مَا رَزَقۡنَٰكُمۡ﴾، ثُمَّ ذَكَرَ الرَّجُلَ يُطِيلُ السَّفَرَ أَشْعَثَ أَغْبَرَ يَمُدُّ يَدَيْهِ إلَى السَّمَاءِ: يَا رَبِّ! يَا رَبِّ! وَمَطْعَمُهُ حَرَامٌ، وَمَشْرَبُهُ حَرَامٌ، وَمَلْبَسُهُ حَرَامٌ، وَغُذِّيَ بِالْحَرَامِ، فَأَنَّى يُسْتَجَابُ لَهُ؟".

رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:1015].

Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Allahu është i Mirë dhe pranon vetëm atë që është e mirë. Ai ua ka urdhëruar besimtarëve atë që ua ka urdhëruar të dërguarve duke*

*thënë:* ***"O të dërguar! Hani të lejuarat dhe bëni vepra të mira!"*** *(Kuran, 23:51) Si dhe:* ***"O besimtarë! Hani ushqimet e lejuara që jua kemi dhënë."*** *(Kuran, 2:172) Pastaj (i Dërguari) përmendi një njeri që kishte udhëtuar gjatë, flokëshprishur e i pluhurosur kishte ngritur duart lart duke thënë: 'O Zot! O Zot!' Ndërkohë, ushqimi i tij ishte haram, pija e tij ishte haram, veshja e tij ishte haram, ishte ushqyer me haram! E si t'i pranohet lutja?!"*

E shënon Muslimi [numër 1015].

## HADITHI I NJËMBËDHJETË

### Lëre të dyshimtën, qasju të sigurtës

عَنْ أَبِي مُحَمَّدٍ الْحَسَنِ بْنِ عَلِيٍّ بْنِ أَبِي طَالِبٍ سِبْطِ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ وَرَيْحَانَتِهِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، قَالَ: حَفِظْت مِنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ: "دَعْ مَا يُرِيبُك إلَى مَا لَا يُرِيبُك".

رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ [رقم:2520]، وَالنَّسَائِيّ [رقم:5711]، وَقَالَ التِّرْمِذِيُّ: حَدِيثٌ حَسَنٌ صَحِيحٌ.

Ebu Muhamed Hasen ibn Ali ibn Ebu Talibi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!,* njëherazi nipi dhe lulja e të Dërguarit të Allahut, thoshte:

“Kam mbajtur në mend nga i Dërguari i Allahut, *paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të!*, fjalën:

*"Lëre të dyshimtën kundrejt asaj që nuk të duket e dyshimtë."*

E shënojnë Tirmidhiu [numër 2520] dhe Nesaiu [numër 5711]. Tirmidhiu thotë se ky hadith është *hasen-sahih*.

## HADITHI I DYMBËDHJETË
## Ndër shenjat e Islamit të mirë të një njeriu

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﷺ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: "مِنْ حُسْنِ إِسْلَامِ الْمَرْءِ تَرْكُهُ مَا لَا يَعْنِيهِ".

حَدِيثٌ حَسَنٌ، رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ [رقم:2318]، ابن ماجه [رقم:3976].

Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Ndër shenjat e Islamit të mirë të njeriut është lënia e gjërave prej të cilave nuk ka interes."*

Hadith *hasen* (i mirë).

E shënojnë Tirmidhiu [numër 2318] dhe Ibn Maxhe [numër 3976].

## HADITHI I TREMBËDHJETË

## S’ke iman pa ia dashur vëllait atë që ia do vetes

عَنْ أَبِي حَمْزَةَ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ ﷺ خَادِمِ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ عَنْ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: "لَا يُؤْمِنُ أَحَدُكُمْ حَتَّى يُحِبَّ لِأَخِيهِ مَا يُحِبُّ لِنَفْسِهِ".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:13]، وَمُسْلِمٌ [رقم:45].

Ebu Hamza Enes ibn Maliku, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari ﷺ ka thënë:

*"Asnjëri prej jush nuk beson (plotësisht) derisa t'ia dojë vëllait të tij atë që ia do vetes."*

E shënojnë Buhariu [numër 13] dhe Muslimi [numër 45].

## HADITHI I KATËRMBËDHJETË

## Gjaku i muslimanit është i lejuar vetëm në tri raste

عَنْ ابْنِ مَسْعُودٍ ﵁ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: "لَا يَحِلُّ دَمُ امْرِئٍ مُسْلِمٍ [يشهد أن لا إلٰه إلا الله، وأني رسول الله] إلَّا بِإِحْدَى ثَلَاثٍ: الثَّيِّبُ الزَّانِي، وَالنَّفْسُ بِالنَّفْسِ، وَالتَّارِكُ لِدِينِهِ الْمُفَارِقُ لِلْجَمَاعَةِ".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:6878]، وَمُسْلِمٌ [رقم:1676].

Ibn Mesudi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Gjaku i muslimanit, që dëshmon se vetëm Allahu meriton të adhurohet dhe se unë jam i Dërguari i Tij, është i lejuar vetëm (kur gjendet) në (këto) tri raste: 1. (si) i martuar lavir; 2. (i merret) shpirti për shpirt (të marrë); dhe 3. (si) i dalë nga feja, që njëherazi ndahet nga xhemati (bashkësia)."*

E shënojnë Buhariu [numër 6878] dhe Muslimi [numër 1676].

## HADITHI I PESËMBËDHJETË

## Le të flasë vetëm mirë ai që beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﷺ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: "مَنْ كَانَ يُؤْمِنُ بِاَللَّهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ فَلْيَقُلْ خَيْرًا أَوْ لِيَصْمُتْ، وَمَنْ كَانَ يُؤْمِنُ بِاَللَّهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ فَلْيُكْرِمْ جَارَهُ، وَمَنْ كَانَ يُؤْمِنُ بِاَللَّهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ فَلْيُكْرِمْ ضَيْفَهُ".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:6018]، وَمُسْلِمٌ [رقم:47].

Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Kush beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit, le të flasë mirë ose le të heshtë. Kush beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit, le ta nderojë fqinjin. Dhe kush beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit, le ta nderojë mysafirin."*

E shënojnë Buhariu [numër 6018] dhe Muslimi [numër 47].

## HADITHI I GJASHTËMBËDHJETË

### Mos u zemëro!

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﵁ أَنْ رَجُلًا قَالَ لِلنَّبِيِّ ﷺ: أَوْصِنِي. قَالَ: "لَا تَغْضَبْ"، فَرَدَّدَ مِرَارًا، قَالَ: "لَا تَغْضَبْ".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:6116].

Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se një njeri i tha të Dërguarit të Allahut ﷺ:

*'Më këshillo!' I Dërguari tha: 'Mos u zemëro!' Ky rikërkonte disa herë, porse i Dërguari gjithnjë i thoshte: 'Mos u zemëro!'*

E shënon Buhariu [numër 6116].

## HADITHI I SHTATËMBËDHJETË

## Allahu ka urdhëruar për mirësi në çdo gjë

عَنْ أَبِي يَعْلَى شَدَّادِ بْنِ أَوْسٍ ﵁ عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ قَالَ: "إِنَّ اللَّهَ كَتَبَ الْإِحْسَانَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ، فَإِذَا قَتَلْتُمْ فَأَحْسِنُوا الْقِتْلَةَ، وَإِذَا ذَبَحْتُمْ فَأَحْسِنُوا الذِّبْحَةَ، وَلْيُحِدَّ أَحَدُكُمْ شَفْرَتَهُ، وَلْيُرِحْ ذَبِيحَتَهُ".

رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:1955].

Ebu Jala Shedad ibn Eusi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Me të vërtetë, Allahu ka urdhëruar mirësinë në çdo çështje, andaj, kur të vrisni, vritni në mënyrën më të mirë dhe kur të therni, therni në mënyrën më të mirë: mprihni thikat e lehtësojani bagëtisë (kurbanit)."*

E shënon Muslimi [numër 1955].

## HADITHI I TETËMBËDHJETË

## Kije frikë Allahun kudo që të jesh

عَنْ أَبِي ذَرٍّ جُنْدَبِ بْنِ جُنَادَةَ، وَأَبِي عَبْدِ الرَّحْمَنِ مُعَاذِ بْنِ جَبَلٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ قَالَ: "اتَّقِ اللَّهَ حَيْثُمَا كُنْت، وَأَتْبِعْ السَّيِّئَةَ الْحَسَنَةَ تَمْحُهَا، وَخَالِقْ النَّاسَ بِخُلُقٍ حَسَنٍ".

رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ [رقم:1987] وَقَالَ: حَدِيثٌ حَسَنٌ، وَفِي بَعْضِ النُّسَخِ: حَسَنٌ صَحِيحٌ.

Ebu Dherr Xhundub ibn Xhunade dhe Ebu Abdurrahman Muadh ibn Xhebeli, *Allahu qoftë i kënaqur me ta!*, përcjellin se i Dërguari i Allahut, *paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të*, ka thënë:

*"Kije frikë Allahun kudo që të jesh, të keqen pasoje me të mirë, që kjo (e fundit) ta shlyejë atë (të keqen), si dhe sillu mirë me njerëzit."*

E shënon Tirmidhiu [numër 1987] dhe thotë se hadithi është *hasen*, në disa kopje qëndron: *hasen-sahih*.

## HADITHI I NËNTËMBËDHJETË

## Ruaje Allahun, që Ai të të ruajë ty

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا قَالَ: كُنْت خَلْفَ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ يَوْمًا، فَقَالَ: "يَا غُلَامِ! إنِّي أُعَلِّمُك كَلِمَاتٍ: احْفَظْ اللَّهَ يَحْفَظْك، احْفَظْ اللَّهَ تَجِدْهُ تُجَاهَك، إذَا سَأَلْت فَاسْأَلْ اللَّهَ، وَإِذَا اسْتَعَنْت فَاسْتَعِنْ بِاَللَّهِ، وَاعْلَمْ أَنَّ الْأُمَّةَ لَوْ اجْتَمَعَتْ عَلَى أَنْ يَنْفَعُوك بِشَيْءٍ لَمْ يَنْفَعُوك إلَّا بِشَيْءٍ قَدْ كَتَبَهُ اللَّهُ لَك، وَإِنْ اجْتَمَعُوا عَلَى أَنْ يَضُرُّوك بِشَيْءٍ لَمْ يَضُرُّوك إلَّا بِشَيْءٍ قَدْ كَتَبَهُ اللَّهُ عَلَيْك؛ رُفِعَتْ الْأَقْلَامُ، وَجَفَّتْ الصُّحُفُ".

رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ [رقم:2516] وَقَالَ: حَدِيثٌ حَسَنٌ صَحِيحٌ.

وَفِي رِوَايَةِ غَيْرِ التِّرْمِذِيِّ: "احْفَظْ اللَّهَ تَجِدْهُ أمامك، تَعَرَّفْ إلَى اللَّهِ فِي الرَّخَاءِ يَعْرِفْك فِي الشِّدَّةِ، وَاعْلَمْ أَنَّ مَا أَخْطَأَك لَمْ يَكُنْ لِيُصِيبَك، وَمَا أَصَابَك لَمْ يَكُنْ لِيُخْطِئَك، وَاعْلَمْ أَنَّ النَّصْرَ مَعَ الصَّبْرِ، وَأَنْ الْفَرَجَ مَعَ الْكَرْبِ، وَأَنَّ مَعَ الْعُسْرِ يُسْرًا".

Abdullah ibn Abasi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, ka thënë:

“Një ditë, ndërsa isha mbrapa të të Dërguarit të Allahut ﷺ më tha:

*"O djalosh, po t'i mësoj disa fjalë: “Ruaje Allahun, që Ai të të ruajë ty! Ruaje Allahun, që ta kesh pranë! Kur të lypësh, lypi Allahut e, kur të kërkosh ndihmë, kërko nga Allahu! Gjithashtu, dije se, po qe se të gjithë njerëzit do të mblidheshin për të të bërë mirë, nuk do të mund të të bëjnë mirë, pos asaj që ta ka caktuar Allahu, dhe anasjellas, nëse bashkohen për të të bërë dëm, nuk do të mund të të dëmtojnë, përveç asaj që ta ka caktuar Allahu. Tashmë lapsat janë ngritur dhe fletët janë tharë."*

E shënon Tirmidhiu [numër 2516] dhe thotë se është hadith *hasen-sahih*.

Në një transmetim tjetër, krahas të Tirmidhiut, thuhet:

*"Ruaje Allahun, që ta kesh para vetes! Njihe Allahun kur të jesh në rehati, që të të njohë kur*

*të jesh në vështirësi! Gjithashtu, dije se ajo që nuk të ka goditur, nuk do të mund të të godiste dhe se ajo që të ka goditur, nuk do të mund të të mos godiste. Po ashtu, ta dish se fitorja është me durimin, shpëtimi me mundimin dhe vështirësia me lehtësimin."*

## HADITHI I NJËZETË

## Po s’u turpërove, bëj ç'të duash

عَنْ ابْنِ مَسْعُودٍ عُقْبَةَ بْنِ عَمْرٍو الْأَنْصَارِيِّ الْبَدْرِيِّ ﵁ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: "إنَّ مِمَّا أَدْرَكَ النَّاسُ مِنْ كَلَامِ النُّبُوَّةِ الْأُولَى: إذَا لَمْ تَسْتَحِ فَاصْنَعْ مَا شِئْت".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:3483].

Ibn Mesud Ukbe ibn Amër el Ensari el Bedriu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Me të vërtetë, nga fjalët që kanë mbajtur në mend njerëzit prej predikimeve të të dërguarve të mëparshëm është: 'Po s’pate turp, bëj ç'të duash'."*

E shënon Buhariu [numër 3483].

## HADITHI I NJËZETENJËTË

### Thuaj: 'Besova në Allahun' dhe kapu fort

عَنْ أَبِي عَمْرٍو وَقِيلَ: أَبِي عَمْرَةَ سُفْيَانَ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ ﵁ قَالَ: قُلْت: يَا رَسُولَ اللَّهِ! قُلْ لِي فِي الْإِسْلَامِ قَوْلًا لَا أَسْأَلُ عَنْهُ أَحَدًا غَيْرَك؛ قَالَ: قُلْ: "آمَنْت بِاَللَّهِ ثُمَّ اسْتَقِمْ".

رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:38].

Nga Ebu Amër ose Ebu Amra Sufjan ibn Abdullahu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcillet të ketë thënë:

*"Thashë: 'O i Dërguari i Allahut, ma thuaj një fjalë lidhur me Islamin, që, pas teje, nuk do të kem nevojë ta pyes askënd.' I Dërguari i tha: "Thuaj: 'Besova në Allahun' dhe kapu fort '."*

E shënon Muslimi [numër 38].

## HADITHI I NJËZETEDYTË

## Nëse i fal namazet e detyrueshme dhe e agjëroj Ramazanin...

عَنْ أَبِي عَبْدِ اللَّهِ جَابِرِ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ الْأَنْصَارِيِّ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّ رَجُلًا سَأَلَ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ فَقَالَ: أَرَأَيْت إذَا صَلَّيْت الْمَكْتُوبَاتِ، وَصُمْت رَمَضَانَ، وَأَحْلَلْت الْحَلَالَ، وَحَرَّمْت الْحَرَامَ، وَلَمْ أَزِدْ عَلَى ذَلِكَ شَيْئًا؛ أَأَدْخُلُ الْجَنَّةَ؟ قَالَ: "نَعَمْ".

رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:15].

Nga Ebu Abdullah Xhabir ibn Abdullah el Ensariu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcillet se një njeri e pyeti të Dërguarin e Allahut صلى الله عليه وسلم duke i thënë:

*"Në qoftë se unë i fal namazet e detyrueshme, e agjëroj Ramazanin, hallallin e quaj hallall e haramin haram dhe nuk shtoj asgjë tjetër, a do të hyj në Xhenet? I Dërguari tha: "Po."*

E shënon Muslimi [numër 15].

## HADITHI I NJËZETETRETË

### Pastërtia është gjysma e besimit

عَنْ أَبِي مَالِكٍ الْحَارِثِ بْنِ عَاصِمٍ الْأَشْعَرِيِّ ﷺ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: "الطَّهُورُ شَطْرُ الْإِيمَانِ، وَالْحَمْدُ لِلَّهِ تَمْلَأُ الْمِيزَانَ، وَسُبْحَانَ اللَّهِ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ تَمْلَآنِ -أَوْ: تَمْلَأُ- مَا بَيْنَ السَّمَاءِ وَالْأَرْضِ، وَالصَّلَاةُ نُورٌ، وَالصَّدَقَةُ بُرْهَانٌ، وَالصَّبْرُ ضِيَاءٌ، وَالْقُرْآنُ حُجَّةٌ لَك أَوْ عَلَيْك، كُلُّ النَّاسِ يَغْدُو، فَبَائِعٌ نَفْسَهُ فَمُعْتِقُهَا أَوْ مُوبِقُهَا".

رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:223].

Ebu Malik el Harith ibn Asim el Eshariu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Pastërtia është gjysma e imanit, (thënia) 'elhamdulilah' e rëndon peshoren, (thëniet) 'subhanallah' (i patëmeta është Allahu) dhe 'elhamdulilah' (lavdërimi i takon Allahut) mbushin hapësirën ndërmjet qiellit dhe Tokës. Namazi është nur, lëmosha është argument,*

*durimi është ndriçim dhe Kurani është argument për- ose kundër teje. Andaj, çdo njeri, kur zgjohet në mëngjes, ose do ta shesë veten duke e liruar atë, ose do të vetëshkatërrohet."*

E shënon Muslimi [numër 223].

## HADITHI I NJËZETEKATËRT

## O robërit e mi! Unë ia kam ndaluar Vetes padrejtësinë

عَنْ أَبِي ذَرٍّ الْغِفَارِيِّ رضي الله عنه عَنْ النَّبِيِّ صلى الله عليه وسلم فِيمَا يَرْوِيهِ عَنْ رَبِّهِ تَبَارَكَ وَتَعَالَى، أَنَّهُ قَالَ: "يَا عِبَادِي: إنِّي حَرَّمْت الظُّلْمَ عَلَى نَفْسِي، وَجَعَلْته بَيْنَكُمْ مُحَرَّمًا؛ فَلَا تَظَالَمُوا. يَا عِبَادِي! كُلُّكُمْ ضَالٌّ إلَّا مَنْ هَدَيْته، فَاسْتَهْدُونِي أَهْدِكُمْ. يَا عِبَادِي! كُلُّكُمْ جَائِعٌ إلَّا مَنْ أَطْعَمْته، فَاسْتَطْعِمُونِي أُطْعِمْكُمْ. يَا عِبَادِي! كُلُّكُمْ عَارٍ إلَّا مَنْ كَسَوْته، فَاسْتَكْسُونِي أَكْسُكُمْ. يَا عِبَادِي! إنَّكُمْ تُخْطِئُونَ بِاللَّيْلِ وَالنَّهَارِ، وَأَنَا أَغْفِرُ الذُّنُوبَ جَمِيعًا؛ فَاسْتَغْفِرُونِي أَغْفِرْ لَكُمْ. يَا عِبَادِي! إنَّكُمْ لَنْ تَبْلُغُوا ضُرِّي فَتَضُرُّونِي، وَلَنْ تَبْلُغُوا نَفْعِي فَتَنْفَعُونِي. يَا عِبَادِي! لَوْ أَنَّ أَوَّلَكُمْ وَآخِرَكُمْ وَإِنْسَكُمْ وَجِنَّكُمْ كَانُوا عَلَى أَتْقَى قَلْبِ رَجُلٍ وَاحِدٍ مِنْكُمْ، مَا زَادَ ذَلِكَ فِي مُلْكِي شَيْئًا. يَا عِبَادِي! لَوْ أَنَّ أَوَّلَكُمْ وَآخِرَكُمْ وَإِنْسَكُمْ وَجِنَّكُمْ كَانُوا عَلَى أَفْجَرِ قَلْبِ رَجُلٍ وَاحِدٍ مِنْكُمْ، مَا نَقَصَ ذَلِكَ مِنْ مُلْكِي شَيْئًا. يَا

عِبَادِي! لَوْ أَنَّ أَوَّلَكُمْ وَآخِرَكُمْ وَإِنْسَكُمْ وَجِنَّكُمْ قَامُوا فِي صَعِيدٍ وَاحِدٍ، فَسَأَلُونِي، فَأَعْطَيْت كُلَّ وَاحِدٍ مَسْأَلَته، مَا نَقَصَ ذَلِكَ مِمَّا عِنْدِي إلَّا كَمَا يَنْقُصُ الْمِخْيَطُ إذَا أُدْخِلَ الْبَحْرَ. يَا عِبَادِي! إنَّمَا هِيَ أَعْمَالُكُمْ أُحْصِيهَا لَكُمْ، ثُمَّ أُوَفِّيكُمْ إيَّاهَا؛ فَمَنْ وَجَدَ خَيْرًا فَلْيَحْمَدِ اللَّهَ، وَمَنْ وَجَدَ غَيْرَ ذَلِكَ فَلَا يَلُومَنَّ إلَّا نَفْسَهُ". رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:2577].

Ebu Dherr el Gifariu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, transmeton se i Dërguari i Allahut ﷺ përcjell se Allahu i Lartmadhërishëm ka thënë:

*“O robërit e Mi! Unë ia kam ndaluar Vetes padrejtësinë dhe e kam bërë të ndaluar edhe ndërmjet jush, andaj mos i bëni padrejtësi njëri-tjetrit. O robërit e Mi! Të gjithë ju jeni të humbur, përveç atij që Unë e udhëzoj, ndaj kërkomani udhëzimin, që t'ju përudh. O robërit e Mi! Të gjithë ju jeni të uritur, përveç atij që unë e ushqej, ndaj kërkomani ushqimin, që t'ju ushqej. O robërit e Mi! Të gjithë ju jeni të zhveshur, përveç atij që unë e pajis me veshmbathje, ndaj më kërkoni veshmbathje, që*

*t'ju furnizoj me të. O robërit e Mi! Ju bëni gabime natë e ditë, ndërsa Unë i fal të gjitha mëkatet, ndaj më kërkoni falje, që t'ju fal. O robërit e Mi! Ju kurrë nuk do të arrini të më bëni dëm e as që do të keni mundësi të më bëni dobi. O robërit e Mi, edhe po qe se të gjithë ju, i pari e i fundit, përfshirë njerëzit e xhinët, bëheni si njeriu më zemërmirë prej jush, kjo gjë aspak nuk do ta shtonte sundimin Tim. O robërit e Mi, edhe nëse të gjithë njerëzit e xhinët, fillim e mbarim, bëheni si njeriu më zemërprishur nga mesi juaj, kjo gjë as që do të pakonte sundimin Tim. O robërit e Mi, në qoftë se të gjithë njerëzit e xhinët, fund e krye, tubohen në një vend, më drejtohen me kërkesa e Unë ia jap gjithsecilit atë që kërkon, kjo nuk do të pakësonte asgjë nga ajo që gjendet tek Unë, respektivisht aq sa përthith gjilpëra kur futet në det. O robërit e Mi! Vërtet ato janë veprat tuaja, të cilat i ruaj e më pas jua shpërblej, kështu që, kushdo që gjen mirë, le ta falënderojë Allahun, ndërkaq, ai që gjen keq, le ta qortojë vetëm vetveten."*

E shënon Muslimi [numër 2577].

## HADITHI I NJËZETEPESTË

## Pasanikët i morën të gjitha shpërblimet

عَنْ أَبِي ذَرٍّ ﵁ أَيْضًا، أَنَّ نَاسًا مِنْ أَصْحَابِ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ قَالُوا لِلنَّبِيِّ ﷺ: يَا رَسُولَ اللَّهِ ذَهَبَ أَهْلُ الدُّثُورِ بِالْأُجُورِ؛ يُصَلُّونَ كَمَا نُصَلِّي، وَيَصُومُونَ كَمَا نَصُومُ، وَيَتَصَدَّقُونَ بِفُضُولِ أَمْوَالِهِمْ. قَالَ: "أَوَلَيْسَ قَدْ جَعَلَ اللَّهُ لَكُمْ مَا تَصَّدَّقُونَ؟ إنَّ بِكُلِّ تَسْبِيحَةٍ صَدَقَةً، وَكُلِّ تَكْبِيرَةٍ صَدَقَةً، وَكُلِّ تَحْمِيدَةٍ صَدَقَةً، وَكُلِّ تَهْلِيلَةٍ صَدَقَةً، وَأَمْرٌ بِمَعْرُوفٍ صَدَقَةٌ، وَنَهْيٌ عَنْ مُنْكَرٍ صَدَقَةٌ، وَفِي بُضْعِ أَحَدِكُمْ صَدَقَةٌ". قَالُوا: يَا رَسُولَ اللَّهِ أَيَأْتِي أَحَدُنَا شَهْوَتَهُ وَيَكُونُ لَهُ فِيهَا أَجْرٌ؟ قَالَ: "أَرَأَيْتُمْ لَوْ وَضَعَهَا فِي حَرَامٍ أَكَانَ عَلَيْهِ وِزْرٌ؟ فَكَذَلِكَ إذَا وَضَعَهَا فِي الْحَلَالِ، كَانَ لَهُ أَجْرٌ".

رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:1006].

Gjithashtu, Ebu Dherri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se disa shokë të të Dërguarit të Allahut, i thanë atij:

*"O i Dërguari i Allahut! Pasanikët i morën të gjitha shpërblimet: falen siç falemi ne, agjërojnë siç agjërojmë ne, porse ata japin lëmoshë nga pasuria që u tepron." I Dërguari tha: "A nuk jua ka mundësuar Allahu dhe juve të jepni lëmoshë?! Vërtet për çdo tesbih (thënia 'subhanallah') ka lëmoshë, për çdo tekbir (Allahu ekber) ka lëmoshë, për çdo tahmid (elhamdulil-lah) ka lëmoshë, për çdo tehlil (la ilahe il-lallah) ka lëmoshë, urdhërimi për mirë është lëmoshë dhe ndalimi nga e keqja është lëmoshë. Madje, edhe kur bëni marrëdhënie intime me gratë tuaja keni lëmoshë." Ata thanë: "O i Dërguari i Allahut! Edhe kur ndonjëri prej nesh shfryen epshet e veta paska shpërblim?!" Ai tha: "Ç'mendoni, sikur ta bënte këtë në mënyrë të ndaluar, a do të kishte mëkat? Vetëkuptohet se, kur e bën këtë në mënyrë të lejuar, ka shpërblim."*

E shënon Muslimi [numër 1006].

## HADITHI I NJËZETEGJASHTË

## Për çdo nyje të trupit duhet të japim lëmoshë

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﷺ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: "كُلُّ سُلَامَى مِنْ النَّاسِ عَلَيْهِ صَدَقَةٌ، كُلَّ يَوْمٍ تَطْلُعُ فِيهِ الشَّمْسُ تَعْدِلُ بَيْنَ اثْنَيْنِ صَدَقَةٌ، وَتُعِينُ الرَّجُلَ فِي دَابَّتِهِ فَتَحْمِلُهُ عَلَيْهَا أَوْ تَرْفَعُ لَهُ عَلَيْهَا مَتَاعَهُ صَدَقَةٌ، وَالْكَلِمَةُ الطَّيِّبَةُ صَدَقَةٌ، وَبِكُلِّ خُطْوَةٍ تَمْشِيهَا إلَى الصَّلَاةِ صَدَقَةٌ، وَتُمِيطُ الْأَذَى عَنْ الطَّرِيقِ صَدَقَةٌ". رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:2989]، وَمُسْلِمٌ [رقم:1009].

Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*“Për çdo nyje të trupit, sa herë që lind dielli, njeriu duhet të japë lëmoshë. Të pajtosh dy persona është lëmoshë, ta ndihmosh njeriun të hipë në kafshën e tij a t'ia vësh barrën mbi të është lëmoshë, fjala e mirë është lëmoshë, për çdo hap që e bën për të shkuar në namaz ka lëmoshë dhe për heqjen e pengesës nga rruga ka lëmoshë."*

E shënojnë Buhariu [numër 2989] dhe Muslimi [numër 1009].

## HADITHI I NJËZETESHTATË

### Mirësi është sjellja e mirë

عَنْ النَّوَّاسِ بْنِ سَمْعَانَ ﵁ عَنْ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: "الْبِرُّ حُسْنُ الْخُلُقِ، وَالْإِثْمُ مَا حَاكَ فِي صَدْرِك، وَكَرِهْت أَنْ يَطَّلِعَ عَلَيْهِ النَّاسُ". رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:2553].

وَعَنْ وَابِصَةَ بْنِ مَعْبَدٍ ﵁ قَالَ: أَتَيْت رَسُولَ اللَّهِ ﷺ فَقَالَ: "جِئْتَ تَسْأَلُ عَنْ الْبِرِّ؟" قُلْت: نَعَمْ. فقَالَ: "استفت قلبك، الْبِرُّ مَا اطْمَأَنَّتْ إلَيْهِ النَّفْسُ، وَاطْمَأَنَّ إلَيْهِ الْقَلْبُ، وَالْإِثْمُ مَا حَاكَ فِي النَّفْسِ وَتَرَدَّدَ فِي الصَّدْرِ، وَإِنْ أَفْتَاك النَّاسُ وَأَفْتَوْك".

حَدِيثٌ حَسَنٌ، رَوَيْنَاهُ فِي مُسْنَدَي الْإِمَامَيْنِ أَحْمَدَ بْنِ حَنْبَلٍ [227/4]، وَالدَّارِمِيّ [246/2] بِإِسْنَادٍ حَسَنٍ.

Nevas ibn Semani, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Mirësi është sjellja e mirë e mëkat ajo që të bren në zemër dhe nuk dëshiron të ta shohin njerëzit."*

E shënon Muslimi [numër 2553].

Ndërkaq Uabisa ibn Mabedi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, rrëfen: “Vajta tek i Dërguari i Allahut ﷺ i cili më tha:

*"Erdhe të më pyesësh për mirësinë?' Po, - i thashë. Më tha: "Pyete zemrën tënde. Mirësi është ajo me të cilën të qetësohet shpirti dhe zemra e mëkat ajo që të bren në shpirt dhe ta ngacmon kraharorin, edhe nëse njerëzit të thonë ndryshe."*

Hadith *hasen*. E kemi transmetuar nga musnedët e dy imamëve: Ahmed ibn Hanbelit [4/227] dhe Darimiut [2/246], me zinxhir të mirë transmetuesish (*isnad hasen*).

## HADITHI I NJËZETETETË

## Amanet: kini frikë Allahun dhe jini të sjellshëm

عَنْ أَبِي نَجِيحٍ الْعِرْبَاضِ بْنِ سَارِيَةَ ﵁ قَالَ: وَعَظَنَا رَسُولُ اللَّهِ ﷺ مَوْعِظَةً وَجِلَتْ مِنْهَا الْقُلُوبُ، وَذَرَفَتْ مِنْهَا الْعُيُونُ، فَقُلْنَا: يَا رَسُولَ اللَّهِ! كَأَنَّهَا مَوْعِظَةُ مُوَدِّعٍ فَأَوْصِنَا، قَالَ: "أُوصِيكُمْ بِتَقْوَى اللَّهِ، وَالسَّمْعِ وَالطَّاعَةِ وَإِنْ تَأَمَّرَ عَلَيْكُمْ عَبْدٌ، فَإِنَّهُ مَنْ يَعِشْ مِنْكُمْ فَسَيَرَى اخْتِلَافًا كَثِيرًا، فَعَلَيْكُمْ بِسُنَّتِي وَسُنَّةِ الْخُلَفَاءِ الرَّاشِدِينَ الْمَهْدِيينَ، عَضُّوا عَلَيْهَا بِالنَّوَاجِذِ، وَإِيَّاكُمْ وَمُحْدَثَاتِ الْأُمُورِ؛ فَإِنَّ كُلَّ بِدْعَةٍ ضَلَالَةٌ".

رَوَاهُ أَبُو دَاوُدَ [رقم:4607]، وَاَلتِّرْمِذِيُّ [رقم:266] وَقَالَ: حَدِيثٌ حَسَنٌ صَحِيحٌ.

Ebu Nexhih Irbad ibn Sarije, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, ka thënë:

*"I Dërguari i Allahut ﷺ na këshilloi me disa fjalë që na i tronditën zemrat e na i përlotën*

*sytë. Atëherë ne i thamë: "O i Dërguari i Allahut, këto fjalë po na duken sikur janë këshillë lamtumirëse, ndaj na porosit!" Ai tha: "Ju porosis të keni frikë Allahun dhe të jeni të dëgjueshëm e të bindur, edhe nëse ju bëhet prijës ndonjë rob, sepse ai që jeton më gjatë nga ju do të shohë kundërshti të shumta, andaj kapuni fort pas traditës sime dhe traditës së kalifëve të drejtë e të përudhur, shtrëngojeni me dhëmballë dhe ruajuni nga gjërat e shpikura, ngase çdo bidat është lajthitje."*

E shënojnë Ebu Davudi [numër 4607] dhe Tirmidhiu [numër 266], i cili thotë se ky hadith është *hasen-sahih*.

## HADITHI I NJËZETENËNTË

## Ta adhurosh Allahun pa i shoqëruar asgjë në adhurim

عَنْ مُعَاذِ بْنِ جَبَلٍ ﷺ قَالَ: قُلْت: يَا رَسُولَ اللَّهِ! أَخْبِرْنِي بِعَمَلٍ يُدْخِلُنِي الْجَنَّةَ وَيُبَاعِدْنِي مِنْ النَّارِ، قَالَ: "لَقَدْ سَأَلْت عَنْ عَظِيمٍ، وَإِنَّهُ لَيَسِيرٌ عَلَى مَنْ يَسَّرَهُ اللَّهُ عَلَيْهِ: تَعْبُدُ اللَّهَ لَا تُشْرِكْ بِهِ شَيْئًا، وَتُقِيمُ الصَّلَاةَ، وَتُؤْتِي الزَّكَاةَ، وَتَصُومُ رَمَضَانَ، وَتَحُجُّ الْبَيْتَ، ثُمَّ قَالَ: أَلَا أَدُلُّك عَلَى أَبْوَابِ الْخَيْرِ؟ الصَّوْمُ جُنَّةٌ، وَالصَّدَقَةُ تُطْفِئُ الْخَطِيئَةَ كَمَا يُطْفِئُ الْمَاءُ النَّارَ، وَصَلَاةُ الرَّجُلِ فِي جَوْفِ اللَّيْلِ"، ثُمَّ تَلَا: ﴿تَتَجَافَىٰ جُنُوبُهُمۡ عَنِ ٱلۡمَضَاجِعِ﴾ حَتَّى بَلَغَ ﴿يَعۡمَلُونَ﴾، ثُمَّ قَالَ: "أَلَا أُخْبِرُك بِرَأْسِ الْأَمْرِ وَعَمُودِهِ وَذُرْوَةِ سَنَامِهِ؟" قُلْت: بَلَى يَا رَسُولَ اللَّهِ. قَالَ: "رَأْسُ الْأَمْرِ الْإِسْلَامُ، وَعَمُودُهُ الصَّلَاةُ، وَذُرْوَةُ سَنَامِهِ الْجِهَادُ"، ثُمَّ قَالَ: "أَلَا أُخْبِرُك بِمَلَاكِ ذَلِكَ كُلِّهِ؟" فقُلْت: بَلَى يَا رَسُولَ اللَّهِ! فَأَخَذَ بِلِسَانِهِ وَقَالَ: "كُفَّ عَلَيْك هَذَا". قُلْت: يَا نَبِيَّ اللَّهِ وَإِنَّا لَمُؤَاخَذُونَ بِمَا نَتَكَلَّمُ

بِهِ؟ فَقَالَ: "ثَكِلَتْك أُمُّك وَهَلْ يَكُبُّ النَّاسَ عَلَى وُجُوهِهِمْ -أَوْ قَالَ عَلَى مَنَاخِرِهِمْ- إلَّا حَصَائِدُ أَلْسِنَتِهِمْ؟!". رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ [رقم:2616] وَقَالَ: حَدِيثٌ حَسَنٌ صَحِيحٌ.

Muadh ibn Xhebeli, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, tregon se ka thënë:

*“O i Dërguari i Allahut! Më trego një punë që më çon në Xhenet dhe më largon nga Zjarri!” Ai tha: "Vërtet ke pyetur për një çështje të madhe, që është e lehtë vetëm për atë të cilit Allahu ia lehtëson: ta adhurosh Allahun pa i shoqëruar asgjë në adhurim, ta falësh namazin, ta japësh zekatin, ta agjërosh Ramazanin dhe ta kryesh haxhillëkun." Pastaj tha: "A dëshiron të të udhëzoj drejt dyerve të së mirës? Agjërimi është mburojë, lëmosha i shlyen mëkatet siç e shuan uji zjarrin dhe namazi i njeriut në thellësinë e natës." Pastai lexoi:* ***"Ata ngrihen nga shtrati, i luten Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe japin nga ajo që iu kemi dhënë Ne. Askush nuk di se çfarë gëzimesh janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."*** *(Kuran 32:16-17) Më pas tha: "A të të*

*tregoj për kreun, shtyllën dhe kulmin e çështjes?" Thashë: "Gjithsesi, o i Dërguari i Allahut." Ai tha: "Kreu i çështjes është Islami, shtylla e saj është namazi, kurse kulmi është xhihadi." Më tej shtoi: "A dëshiron të të tregoj për atë që i mbërthen të gjitha këto?" Unë thashë: "Patjetër, o i Dërguari i Allahut." Ai e kapi gjuhën e vet dhe tha: "Ruaje këtë!" Atëherë i thashë: "O i Dërguari i Allahut, a edhe për atë që themi u marrkemi në llogari?!" Ai më tha: "Mos të pastë nëna, o Muadh! S'e ditke se njerëzit do të hidhen me fytyrë (në Zjarr) vetëm për shkak të asaj që korrin me gjuhët e tyre?!"*

E shënon Tirmidhiu [numër 2616] dhe thotë se ky hadith është *hasen-sahih*.

## HADITHI I TRIDHJETË

## Allahu i Lartësuar caktoi për ju detyra, ndaj mos i humbni ato

عَنْ أَبِي ثَعْلَبَةَ الْخُشَنِيِّ جُرْثُومِ بن نَاشِبٍ ﷛ عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ قَال: "إنَّ اللَّهَ تَعَالَى فَرَضَ فَرَائِضَ فَلَا تُضَيِّعُوهَا، وَحَدَّ حُدُودًا فَلَا تَعْتَدُوهَا، وَحَرَّمَ أَشْيَاءَ فَلَا تَنْتَهِكُوهَا، وَسَكَتَ عَنْ أَشْيَاءَ رَحْمَةً لَكُمْ غَيْرَ نِسْيَانٍ فَلَا تَبْحَثُوا عَنْهَا". حَدِيثٌ حَسَنٌ، رَوَاهُ الدَّارَقُطْنِيّ فِي "سننه" [184/4]، وَغَيْرُهُ.

Ebu Thalebe el Husheni Xhurthum ibn Nashibi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Allahu i Lartësuar ka caktuar për ju detyra, andaj mos i shpërfillni, ka vënë kufij, ndaj mos i tejkaloni, ka ndaluar disa gjëra, kështu që mos i shkelni, si dhe ka heshtur kundrejt disa gjërave në shenjë mëshire për ju e jo për shkak të harresës, prandaj mos i gjurmoni."*

Hadith *hasen*. E shënon Darakutniu në sunenin e tij [4/184] dhe disa të tjerë.

## HADITHI I TRIDHJETENJËTË

## Mos e lakmo dynjanë, që të të dojë Allahu

عَنْ أَبِي الْعَبَّاسِ سَهْلِ بْنِ سَعْدٍ السَّاعِدِيّ ﵁ قَالَ: جَاءَ رَجُلٌ إلَى النَّبِيِّ ﷺ فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ! دُلَّنِي عَلَى عَمَلٍ إذَا عَمِلْتُهُ أَحَبَّنِي اللَّهُ وَأَحَبَّنِي النَّاسُ؛ فَقَالَ: "ازْهَدْ فِي الدُّنْيَا يُحِبُّك اللَّهُ، وَازْهَدْ فِيمَا عِنْدَ النَّاسِ يُحِبُّك النَّاسُ".

حديث حسن، رَوَاهُ ابْنُ مَاجَهْ [رقم:4102]، وَغَيْرُهُ بِأَسَانِيدَ حَسَنَةٍ.

Ebul Abas Sehl ibn Sad es Saidiu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, tregon se një njeri erdhi te Pejgamberi ﷺ dhe tha:

*"O i Dërguari i Allahut! Mësoma një punë që, nëse e bëj, do të më dojë edhe Allahu, edhe njerëzit!" Ai i tha: "Mos e lakmo dynjanë, që të të dojë Allahu dhe mos e lakmo atë që është në duart e njerëzve, që të të duan njerëzit!"*

Hadith *hasen*. E shënon Ibn Maxhe [numër 4102] dhe disa të tjerë me zinxhirë të mirë transmetuesish.

## HADITHI I TRIDHJETEDYTË
## S'ka dëm e as dëmtim

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ سَعْدِ بْنِ مَالِكِ بْنِ سِنَانٍ الْخُدْرِيّ ﵁ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: "لَا ضَرَرَ وَلَا ضِرَارَ".

حَدِيثٌ حَسَنٌ، رَوَاهُ ابْنُ مَاجَهْ [رقم:2341]، وَالدَّارَقُطْنِيّ [228/4]، وَغَيْرُهُمَا مُسْنَدًا. وَرَوَاهُ مَالِكٌ [746/2] فِي "الْمُوَطَّإِ" عَنْ عَمْرِو بْنِ يَحْيَى عَنْ أَبِيهِ عَنْ النَّبِيِّ ﷺ مُرْسَلًا، فَأَسْقَطَ أَبَا سَعِيدٍ، وَلَهُ طُرُقٌ يُقَوِّي بَعْضُهَا بَعْضًا.

Ebu Seid Sad ibn Malik ibn Sinan el Hudriu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"S'ka dëm e as dëmtim."*

Hadith *hasen*. Këtë hadith e shënojnë Ibn Maxhe [numër 2341], Darakutniu [4/228]. E shënon edhe Maliku në *El Muveta* [2/746], duke e përcjellë nga Amër ibn Jahja, ky nga babai i tij e ky nga Pejgamberi ﷺ në mënyrë *mursel,* pa e përmendur Ebu Seidin. Ka dhe rrugë të tjera transmetimi, të cilat e përforcojnë njëra-tjetrën.

## HADITHI I TRIDHJETETRETË

## Pretenduesi ka për detyrë të sjellë dëshmi, kurse ai që mohon duhet të betohet

عَنْ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: "لَوْ يُعْطَى النَّاسُ بِدَعْوَاهُمْ لَادَّعَى رِجَالٌ أَمْوَالَ قَوْمٍ وَدِمَاءَهُمْ، لَكِنَّ الْبَيِّنَةَ عَلَى الْمُدَّعِي، وَالْيَمِينَ عَلَى مَنْ أَنْكَرَ".

حَدِيثٌ حَسَنٌ، رَوَاهُ الْبَيْهَقِيّ فِي "السنن" [252/10]، وَغَيْرُهُ هَكَذَا، وَبَعْضُهُ فِي "الصَّحِيحَيْنِ".

Ibn Abasi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Po t'u jepej njerëzve në bazë të pretendimeve të tyre, do të kishte të atillë që do të pretendonin pasurinë dhe gjakun e të tjerëve, andaj pretenduesi ka për detyrë të sjellë dëshmi, kurse ai që mohon duhet të betohet."*

Hadith *hasen*. E shënon Bejhakiu në sunenin e tij [10/252] dhe disa të tjerë me këtë tekst, ndërsa një pjesë gjendet në dy Sahihët.

## HADITHI I TRIDHJETEKATËRT

### Kushdo që sheh ndonjë të keqe, le ta ndryshojë me dorën e tij

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الْخُدْرِيّ ﵁ قَالَ سَمِعْت رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: "مَنْ رَأَى مِنْكُمْ مُنْكَرًا فَلْيُغَيِّرْهُ بِيَدِهِ، فَإِنْ لَمْ يَسْتَطِعْ فَبِلِسَانِهِ، فَإِنْ لَمْ يَسْتَطِعْ فَبِقَلْبِهِ، وَذَلِكَ أَضْعَفُ الْإِيمَانِ".

رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:49].

Nga Ebu Seid el Hudriu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcillet se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ duke thënë:

*"Kushdo që sheh ndonjë të keqe, le ta ndryshojë me dorën e tij, e, nëse nuk mundet, atëherë me gjuhën e tij, e, nëse nuk mundet as kështu, atëherë me zemrën e tij, por ky është imani më i dobët."*

Shënon Muslimi [numër 49].

## HADITHI I TRIDHJETEPESTË

## Mos kini zili ndaj njëri-tjetrit, mos e mashtroni njëri-tjetrin...

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﷺ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: "لَا تَحَاسَدُوا، وَلَا تَنَاجَشُوا، وَلَا تَبَاغَضُوا، وَلَا تَدَابَرُوا، وَلَا يَبِعْ بَعْضُكُمْ عَلَى بَيْعِ بَعْضٍ، وَكُونُوا عِبَادَ اللَّهِ إخْوَانًا، الْمُسْلِمُ أَخُو الْمُسْلِمِ، لَا يَظْلِمُهُ، وَلَا يَخْذُلُهُ، وَلَا يَكْذِبُهُ، وَلَا يَحْقِرُهُ، التَّقْوَى هَاهُنَا، وَيُشِيرُ إلَى صَدْرِهِ ثَلَاثَ مَرَّاتٍ، بِحَسْبِ امْرِئٍ مِنْ الشَّرِّ أَنْ يَحْقِرَ أَخَاهُ الْمُسْلِمَ، كُلُّ الْمُسْلِمِ عَلَى الْمُسْلِمِ حَرَامٌ: دَمُهُ وَمَالُهُ وَعِرْضُهُ".

رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:2564].

Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Mos kini zili ndaj njëri-tjetrit, mos e mashtroni njëri-tjetrin, mos e urreni njëri-tjetrin, mos ia ktheni shpinën njëri-tjetrit, mos ndërhyni në shitblerjen e tjetrit. Bëhuni robër të Allahut, vëllezër të vërtetë. Muslimani është vëlla i*

*muslimanit: nuk i bën padrejtësi, nuk e tradhton, nuk e gënjen e as nuk e poshtëron. Devotshmëria është këtu." - këtë e tha tri herë, duke bërë me shenjë në gjoksin e tij. "I mjafton si e keqe njeriut ta përulë vëllanë e vet musliman. Kundrejt muslimanit muslimani në tërësi është i paprekshëm: gjaku, pasuria dhe nderi i tij."*

E shënon Muslimi [numër 2564].

## HADITHI I TRIDHJETEGJASHTË

### Kush ia largon një brengë besimtarit...

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﵁ عَنْ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: "مَنْ نَفَّسَ عَنْ مُؤْمِنٍ كُرْبَةً مِنْ كُرَبِ الدُّنْيَا نَفَّسَ اللَّهُ عَنْهُ كُرْبَةً مِنْ كُرَبِ يَوْمِ الْقِيَامَةِ، وَمَنْ يَسَّرَ عَلَى مُعْسِرٍ، يَسَّرَ اللَّهُ عَلَيْهِ فِي الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ، وَمَنْ سَتَرَ مُسْلِما سَتَرَهُ اللهُ فِي الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ، وَاَللَّهُ فِي عَوْنِ الْعَبْدِ مَا كَانَ الْعَبْدُ فِي عَوْنِ أَخِيهِ، وَمَنْ سَلَكَ طَرِيقًا يَلْتَمِسُ فِيهِ عِلْمًا سَهَّلَ اللَّهُ لَهُ بِهِ طَرِيقًا إلَى الْجَنَّةِ، وَمَا اجْتَمَعَ قَوْمٌ فِي بَيْتٍ مِنْ بُيُوتِ اللَّهِ يَتْلُونَ كِتَابَ اللَّهِ، وَيَتَدَارَسُونَهُ فِيمَا بَيْنَهُمْ؛ إلَّا نَزَلَتْ عَلَيْهِمْ السَّكِينَةُ، وَغَشِيَتْهُمْ الرَّحْمَةُ، وَذَكَرَهُمْ اللَّهُ فِيمَنْ عِنْدَهُ، وَمَنْ أَبَطْأَ بِهِ عَمَلُهُ لَمْ يُسْرِعْ بِهِ نَسَبُهُ".

رَوَاهُ مُسْلِمٌ [رقم:2699] بهذا اللفظ.

Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Atij që ia largon besimtarit një brengë të kësaj bote, Allahu do t'ia largojë një brengë të Ditës së Kiametit. Kurse kush ia lehtëson ndonjë vështirësi atij që ka, Allahu do t'ia lehtësojë në këtë botë dhe në të amshueshmen. Atij që ia mbulon të metat ndonjë muslimani, Allahu do t'ia mbulojë të metat e tij në këtë botë dhe në tjetrën. Allahu i ndihmon robit për aq kohë sa ky i ndihmon vëllait të vet. Atij që merr rrugë për të nxënë dije, Allahu do t'ia lehtësojë rrugën për në Xhenet. Sa herë që mblidhet një grup njerëzish në ndonjë shtëpi të Allahut (xhami) për ta lexuar dhe për ta studiuar Librin e Allahut ndërmjet vete, mbi ta zbret qetësia, i mbulon mëshira dhe i përmend Allahu tek ata që janë pranë Tij. Atë që e lë prapa vepra e tij, nuk do ta çojë përpara prejardhja e tij."*

Shënon Muslimi [numër 2699] me këtë tekst.

## HADITHI I TRIDHJETESHTATË

## Allahu i ka caktuar veprat e mira dhe ato të këqija

عَنْ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا عَنْ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ فِيمَا يَرْوِيهِ عَنْ رَبِّهِ تَبَارَكَ وَتَعَالَى، قَالَ: "إنَّ اللَّهَ كَتَبَ الْحَسَنَاتِ وَالسَّيِّئَاتِ، ثُمَّ بَيَّنَ ذَلِكَ، فَمَنْ هَمَّ بِحَسَنَةٍ فَلَمْ يَعْمَلْهَا كَتَبَهَا اللَّهُ عِنْدَهُ حَسَنَةً كَامِلَةً، وَإِنْ هَمَّ بِهَا فَعَمِلَهَا كَتَبَهَا اللَّهُ عِنْدَهُ عَشْرَ حَسَنَاتٍ إلَى سَبْعِمِائَةِ ضِعْفٍ إلَى أَضْعَافٍ كَثِيرَةٍ، وَإِنْ هَمَّ بِسَيِّئَةٍ فَلَمْ يَعْمَلْهَا كَتَبَهَا اللَّهُ عِنْدَهُ حَسَنَةً كَامِلَةً، وَإِنْ هَمَّ بِهَا فَعَمِلَهَا كَتَبَهَا اللَّهُ سَيِّئَةً وَاحِدَةً".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:6491]، وَمُسْلِمٌ [رقم:131]، فِي "صحيحيهما" بهذه الحروف.

Ibn Abasi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, transmeton se i Dërguari i Allahut ﷺ përcjell se Allahu i Lartmadhërishëm ka thënë:

*"Me të vërtetë, Allahu i ka caktuar veprat e mira dhe ato të këqija, pastaj i ka sqaruar. Nëse dikush dëshiron të bëjë ndonjë vepër të mirë, por nuk e bën, Allahu ia shkruan një shpërblim të plotë. Mirëpo, nëse dëshiron ta bëjë atë dhe e bën, Allahu ia shkruan dhjetë shpërblime, madje ia shton deri në shtatëqind fish, bile-bile edhe më shumë se kaq. Ndërkaq, nëse dëshiron të kryejë ndonjë vepër të keqe, por nuk e bën, Allahu ia shkruan një shpërblim të plotë. Por, nëse dëshiron ta kryejë atë dhe e kryen, atëherë Allahu ia shkruan vetëm një të keqe."*

E shënojnë Buhariu [numër 6491] dhe Muslimi [numër 131] në dy Sahihët e tyre me këtë tekst.

## HADITHI I TRIDHJETETETË

## Unë i kam shpallur luftë atij që armiqëson ndonjë rob Timin

عَنْ أَبِي هُرَيْرَة ﷺ قَالَ: قَالَ رَسُول اللَّهِ ﷺ إنَّ اللَّهَ تَعَالَى قَالَ: "مَنْ عَادَى لِي وَلِيًّا فَقْد آذَنْته بِالْحَرْبِ، وَمَا تَقَرَّبَ إلَيَّ عَبْدِي بِشَيْءٍ أَحَبَّ إلَيَّ مِمَّا افْتَرَضْتُهُ عَلَيْهِ، وَلَا يَزَالُ عَبْدِي يَتَقَرَّبُ إلَيَّ بِالنَّوَافِلِ حَتَّى أُحِبَّهُ، فَإِذَا أَحْبَبْتُهُ كُنْت سَمْعَهُ الَّذِي يَسْمَعُ بِهِ، وَبَصَرَهُ الَّذِي يُبْصِرُ بِهِ، وَيَدَهُ الَّتِي يَبْطِشُ بِهَا، وَرِجْلَهُ الَّتِي يَمْشِي بِهَا، وَلَئِنْ سَأَلَنِي لَأُعْطِيَنَّهُ، وَلَئِنْ اسْتَعَاذَنِي لَأُعِيذَنَّهُ".

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:6502].

Ebu Hurejra*, Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka treguar se Allahu i Lartësuar ka thënë:

*"Unë i kam shpallur luftë atij që armiqëson ndonjë rob Timin. Gjërat më të dashura tek Unë e me të cilat më afrohet robi janë ato që ia kam obliguar. Ai vazhdon të më afrohet me vepra*

*vullnetare derisa ta dua, e, kur ta dua, i bëhem dëgjimi me të cilin dëgjon, shikimi me të cilin sheh, dora me të cilën prek dhe këmba me të cilën ecën. Nëse më kërkon diçka, ia jap dhe, nëse më kërkon mbrojtje, e mbroj."*

E shënon Buhariu [numër 6502].

## HADITHI I TRIDHJETENËNTË

### Allahu ia ka falur umetit tim gabimet që i bëjnë pa qëllim dhe nga harresa

عَنْ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: "إنَّ اللَّهَ تَجَاوَزَ لِي عَنْ أُمَّتِي الْخَطَأَ وَالنِّسْيَانَ وَمَا اسْتُكْرِهُوا عَلَيْهِ".

حَدِيثٌ حَسَنٌ، رَوَاهُ ابْنُ مَاجَهْ [رقم:2045]، وَالْبَيْهَقِيّ فِي "السنن" [رقم:7].

Ibn Abasi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Me të vërtetë, Allahu ia ka falur umetit tim gabimet që i bën pa qëllim, gabimet që i bën nga harresa dhe ato që i bëjnë duke qenë të detyruar (nga të tjerët)."*

Hadith *hasen*.

E shënojnë Ibn Maxhe [numër 2045] dhe Bejhakiu në sunenin e tij [numër 7].

## HADITHI I DYZETË

## Jeto në dynja si të ishe i huaj a kalimtar rruge

عَنْ ابْن عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا قَالَ: أَخَذَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ بِمَنْكِبِي، وَقَالَ: "كُنْ فِي الدُّنْيَا كَأَنَّك غَرِيبٌ أَوْ عَابِرُ سَبِيلٍ". وَكَانَ ابْنُ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا يَقُولُ: إذَا أَمْسَيْت فَلَا تَنْتَظِرْ الصَّبَاحَ، وَإِذَا أَصْبَحْت فَلَا تَنْتَظِرْ الْمَسَاءَ، وَخُذْ مِنْ صِحَّتِك لِمَرَضِك، وَمِنْ حَيَاتِك لِمَوْتِك.

رَوَاهُ الْبُخَارِيُّ [رقم:6416].

Ibn Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, ka thënë: “Një ditë i Dërguari i Allahut ﷺ ma vendoi dorën mbi supe dhe më tha:

*"Jeto në dynja si të ishe i huaj a kalimtar rruge."*

Ndërkaq, Ibn Omeri, Allahu qoftë i kënaqur me të!, thoshte:

*"Kur të ngrysesh, mos e prit mëngjesin dhe, kur të gdhihesh, mos e prit mbrëmjen. Shfrytëzoje shëndetin para se të sëmuresh dhe shfrytëzoje jetën para se të të vijë vdekja."*

E shënon Buhariu [numër 6416].

## HADITHI I DYZETENJËTË

### Nuk ka besuar plotësisht ai që nuk i ka dëshirat në përputhje me atë që kam ardhur

عَنْ أَبِي مُحَمَّدٍ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَمْرِو بْنِ الْعَاصِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: "لَا يُؤْمِنُ أَحَدُكُمْ حَتَّى يَكُونَ هَوَاهُ تَبَعًا لِمَا جِئْتُ بِهِ".

حَدِيثٌ حَسَنٌ صَحِيحٌ، رَوَيْنَاهُ فِي كِتَابِ "الْحُجَّةِ" بِإِسْنَادٍ صَحِيحٍ.

Ebu Muhamed Abdullah ibn Amër ibnul Asi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Nuk ka besuar plotësisht ai që nuk i ka dëshirat në përputhje me atë që kam ardhur."*

Ky hadith është *hasen-sahih* dhe e kemi shënuar në librin "El-Huxheh" me sened (zinxhir) *sahih*.

## HADITHI I DYZETEDYTË

## O bir i Ademit, sa herë që më lut e shpreson tek Unë...

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ ﵁ قَالَ: سَمِعْت رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: قَالَ اللَّهُ تَعَالَى: "يَا ابْنَ آدَمَ! إنَّكَ مَا دَعَوْتنِي وَرَجَوْتنِي غَفَرْتُ لَك عَلَى مَا كَانَ مِنْك وَلَا أُبَالِي، يَا ابْنَ آدَمَ! لَوْ بَلَغَتْ ذُنُوبُك عَنَانَ السَّمَاءِ ثُمَّ اسْتَغْفَرْتنِي غَفَرْتُ لَك، يَا ابْنَ آدَمَ! إنَّك لَوْ أَتَيْتنِي بِقُرَابِ الْأَرْضِ خَطَايَا ثُمَّ لَقِيتنِي لَا تُشْرِكُ بِي شَيْئًا لَأَتَيْتُك بِقُرَابِهَا مَغْفِرَةً".

رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ [رقم:3540]، وَقَالَ: حَدِيثٌ حَسَنٌ صَحِيحٌ.

Nga Enes ibn Maliku, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcillet se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ duke thënë:

*"Allahu i Lartësuar ka thënë: “O bir i Ademit, sa herë që më lut e shpreson tek Unë, do të t'i fal ato që ke bërë dhe s'e kam dert. O bir i Ademit, nëse gjynahet e tua arrijnë kupën e qiellit, porse pastaj më kërkon falje, Unë do të të fal. O bir i*

*Ademit, nëse ti më vjen me gabime sa Toka, por më takon duke mos më shoqëruar asgjë në adhurim, Unë do të të vij me po aq falje."*

E shënon Tirmidhiu [numër 3540] dhe thotë se ky hadith është *hasen-sahih*.

## HADITHI I DYZETETRETË

## Jepjani pjesën e trashëgimisë së përcaktuar (në Kuran) atyre që u takon hisja

عَنْ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: "أَلْحِقُوا الْفَرَائِضَ بِأَهْلِهَا، فَمَا أَبْقَتَ الْفَرَائِضُ فَلِأَوْلَى رَجُلٍ ذَكَرٍ".

رواه البخاري [رقم:6732]، ومسلم [رقم:1615].

Ibn Abasi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Jepjani pjesën e trashëgimisë së përcaktuar (në Kuran) atyre që u takon ajo hise, kurse pjesa e mbetur i takon më të afërmit të të ndjerit."*

E shënojnë Buhariu [numër 6732] dhe Muslimi [numër 1615].

## HADITHI I DYZETEKATËRT

### Për shkak të gjidhënies ndalohet ajo që ndalohet për shkak të lidhjes së gjakut

عَنْ عَائِشَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُا عَنْ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: "الرَّضَاعَةُ تُحَرِّمُ مَا تُحَرِّمُ الْوِلَادَةُ".

رواه البخاري [رقم:2646]، ومسلم [رقم:1444].

Aishja, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Për shkak të gjidhënies ndalohet ajo që ndalohet për shkak të lindjes (lidhjes së gjakut)."*

E shënojnë Buhariu [numër 2646] dhe Muslimi [numër 1444].

## HADITHI I DYZETEPESTË

## Allahu dhe i Dërguari e kanë ndaluar tregtimin e alkoolit

عَنْ جَابِرِ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّهُ سَمِعَ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ عَامَ الْفَتْحِ وَهُوَ بِمَكَّةَ يَقُولُ: "إِنَّ اللَّهَ وَرَسُولَهُ حَرَّمَ بَيْعَ الْخَمْرِ وَالْمَيْتَةِ وَالْخِنْزِيرِ وَالْأَصْنَامِ"، فَقِيلَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ أَرَأَيْتَ شُحُومَ الْمَيْتَةِ فَإِنَّهَا يُطْلَى بِهَا السُّفُنُ، وَيُدْهَنُ بِهَا الْجُلُودُ، وَيَسْتَصْبِحُ بِهَا النَّاسُ؟ فَقَالَ: "لَا، هُوَ حَرَامٌ"، ثُمَّ قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ عِنْدَ ذَلِكَ: "قَاتَلَ اللَّهُ الْيَهُودَ، إِنَّ اللَّهَ حَرَّمَ عَلَيْهِم الشُحُومَ، فَأَجْمَلُوهُ، ثُمَّ بَاعُوهُ، فَأَكَلُوا ثَمَنَهُ".

رواه البخاري [رقم:2236]، ومسلم [رقم:1581].

Xhabiri, Allahu qoftë i kënaqur me të!, tregon se vitin e çlirimit të Mekës e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ duke thënë:

*"Allahu dhe i Dërguari i Tij e kanë ndaluar tregtimin e alkoolit, kafshëve të ngordhura, derrave dhe idhujve." Njerëzit e pyetën: "O i Dërguari i Allahut! Po dhjami i kafshëve të*

*ngordhura, a është i lejuar, pasi që ne e përdorim për lyerjen e anijeve dhe të lëkurave, e disa njerëz e përdorin për kandila ndriçimi?" Ai tha: "Jo, ai është i ndaluar." Pastaj i Dërguari i Allahut* صلى الله عليه وسلم *shtoi: "Allahu i vraftë çifutët! Allahu ua pati ndaluar dhjamin (e kafshëve), por, megjithatë, ata e shkrinin dhjamin dhe e shisnin, duke ngrënë kështu fitimin e tij."*

E shënojnë Buhariu [numër 2236] dhe Muslimi [numër 1581].

## HADITHI I DYZETEGJASHTË

## Çdo lëndë dehëse është haram

عَنْ أَبِي بُرْدَةَ عَنْ أَبِيهِ عَنْ أَبِي مُوسَى الْأَشْعَرِيِّ ﵁ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ بَعَثَهُ إِلَى الْيَمَنِ، فَسَأَلَهُ عَنْ أَشْرِبَةٍ تُصْنَعُ بِهَا، فَقَالَ: "وَمَا هِيَ؟" قَالَ: الْبِتْعُ وَالْمِزْرُ، فَقِيلَ لِأَبِي بُرْدَةَ: مَا الْبِتْعُ؟ قَالَ: نَبِيذُ الْعَسَلِ، وَالْمِزْرُ نَبِيذُ الشَّعِيرِ، فَقَالَ: "كُلُّ مُسْكِرٍ حَرَامٌ". رواه البخاري [رقم:4343].

Ebu Burde përcjell nga babai i tij e ky nga Ebu Musa el Eshariu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, se i Dërguari i Allahut ﷺ e kishte dërguar atë në Jemen, ndërsa ky e kishte pyetur për disa pije që prodhoheshin atje.

*I Dërguari e pyeti: "Cilat janë ato?" Ky ia ktheu: Bitëi dhe mizri. Njerëzit e pyetën Ebu Burden: “Ç'është bitëi?” Ai iu përgjigj: “Bitëi është pije alkoolike (prodhuar) nga mjalti, kurse mizri pije alkoolike (prodhuar) nga elbi.” Atëherë i Dërguari ﷺ tha: "Çdo lëndë dehëse është haram."*

E shënon Buhariu [numër 4343].

## HADITHI I DYZETESHTATË

## Ena më e keqe që mbush njeriu është vetë barku i tij

عَنْ الْمِقْدَامِ بْنِ مَعْدِيَكْرِبَ قَالَ سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: "مَا مَلَأَ آدَمِيٌّ وِعَاءً شَرًّا مِنْ بَطْنٍ، بِحَسْبِ ابْنِ آدَمَ أُكُلَاتٌ يُقِمْنَ صُلْبَهُ، فَإِنْ كَانَ لَا مَحَالَةَ، فَثُلُثٌ لِطَعَامِهِ، وَثُلُثٌ لِشَرَابِهِ، وَثُلُثٌ لِنَفَسِهِ".

رَوَاهُ أَحْمَدُ [132/4]، والتِّرْمِذِيُّ [رقم:2380]، وابْنُ مَاجَهْ [رقم:3349]، وَقَالَ التِّرْمِذِيُّ: حَدِيثٌ حَسَنٌ.

El Mikdad ibn Madijekribi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, tregon se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ duke thënë:

*“Ena më e keqe që mbush njeriu është vetë barku i tij. Atij i mjaftojnë ca kafshata që ta mbajë trupin, por, në qoftë se patjetër, atëherë le ta lërë një të tretën për ushqim, një të tretën për pije dhe një të tretën për frymëmarrje."*

E shënojnë Ahmedi [4/132], Tirmidhiu [numër 2380] dhe Ibn Maxhe [numër 3349].

Tirmidhiu thotë se ky hadith është *hasen*.

## HADITHI I DYZETETETË

### Kush i ka këto katër cilësi, është hipokrit

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَمْرٍو رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: "أَرْبَعٌ مَنْ كُنَّ فِيهِ كَانَ مُنَافِقًا، وَإِنْ كَانَتْ خَصْلَةٌ مِنْهُنَّ فِيهِ كَانَتْ فِيهِ خَصْلَةٌ مِنْ النِّفَاقِ حَتَّى يَدَعَهَا: مَنْ إِذَا حَدَّثَ كَذَبَ، وإِذَا وَعَدَ أَخْلَفَ، وإذَا خَاصَمَ فَجَرَ، وَإِذَا عَاهَدَ غَدَرَ". رواه البخاري [رقم:34]، ومسلم [رقم:58].

Abdullah ibn Amri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Kush i ka këto katër cilësi, është hipokrit, por, nëse e ka vetëm ndonjërën prej tyre, atëherë ai ka cilësi hipokriti derisa ta lërë atë: “Kur flet, gënjen; kur premton, e thyen fjalën e dhënë; kur grindet, tejkalon kufijtë dhe, kur bën marrëveshje, tradhton."*

E shënojnë Buhariu [numër 34] dhe Muslimi [numër 58].

## HADITHI I DYZETENËNTË

## Sikur të mbështeteshit në Allahun denjësisht...

عَنْ عُمَرَ بْنِ الْخَطَّابِ ﷺ عن النبي ﷺ قَالَ: "لَوْ أَنَّكُمْ تَوَكَّلُونَ عَلَى اللَّهِ حَقَّ تَوَكُّلِهِ لَرَزَقَكُمْ كَمَا يَرْزُقُ الطَّيْرَ تَغْدُو خِمَاصًا وَتَرُوحُ بِطَانًا".

رَوَاهُ أَحْمَدُ [رقم:205]، وَالتِّرْمِذِيُّ [رقم:2344]، وَالنَّسَائِيُّ فِي "الْكُبْرَى" كَمَا فِي "التُّحْفَة" [79/8]، وَابْنُ مَاجَهْ [رقم:4164]، وَصَحَّحَهُ ابْنُ حِبَّانَ [رقم:730]، وَالْحَاكِمُ [رقم:418]، وَقَالَ التِّرْمِذِيُّ: حَسَنٌ صَحِيحٌ.

Omer ibnul Hatabi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Sikur të mbështeteshit në Allahun denjësisht, do t'ju furnizonte siç i furnizon zogjtë: gdhihen barkzbrazur, por kthehen barkplotë."*

E shënojnë Ahmedi [numër 205], Tirmidhiu [numër 2344], Nesaiu në "El Kubra" si dhe në

"Et Tuhfeh" [8/79] dhe Ibn Maxhe [numër 4164]. Ndërkaq, Ibn Hibani [numër 730] dhe Hakimi [numër 418] e kanë cilësuar si *sahih*.

Tirmidhiu thotë se ky hadith është *hasen-sahih*.

## HADITHI I PESËDHJETË

## Le të jetë gjuha jote gjithnjë e njomë nga përmendja e Allahut

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ بُسْرٍ قَالَ: أَتَى النَّبِيَّ ﷺ رجلٌ فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ إِنَّ شَرَائِعَ الْإِسْلَامِ قَدْ كَثُرَتْ عَلَيْنَا، فَبَابٌ نَتَمَسَّكُ بِهِ جَامِعٌ؟ قَالَ: "لَا يَزَالُ لِسَانُكَ رَطْبًا مِنْ ذِكْرِ اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ".

رواه أحمد [رقم: 188 و190].

Abdullah ibn Busri tregon:

*“Një njeri vajti te Pejgamberi ﷺ dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut, ligjet e Islamit janë bërë shumë, ndaj na trego ndonjë çështje përmbledhëse, që të kapemi pas saj!" Ai tha: "Le të jetë gjuha jote gjithnjë e njomë nga përmendja e Allahut të Madhërishëm."*

E shënon Ahmedi [numër 188 dhe 190].

**PËRMBAJTJA**